# Ligjësimi

IslamHouse.com

*Argument për ligjësimin e madhërimit të Allahut gjatë këtyre ditëve është ajeti vijues:*
***"dhe të përmendin Emrin e Allahut në ditët e caktuara."*** *(Kuran, 22:28)*

*Nga Ibn Omeri, Allahu qoftë i kënaqur me të, përcillet se i Dërguari i Allahut, Muhamedi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qoshin mbi të, ka thënë:*
***"Nuk ka ditë në të cilat vepra e mirë është më madhështore dhe më e dashur tek Allahu sesa në këto dhjetë ditë (të dhul hixhes), andaj shpeshtojeni në të tehlilin (thënien la ilahe il-lallah), tekbirin (thënien Allahu ekber) dhe tahmidin (thënien Elhamdulilah)."*** *(Ahmedi)*

*Ndërsa, Buhariu transmeton se Ibn Omeri dhe Ebu Hurejra dilnin në treg gjatë këtyre dhjetë ditëve dhe e madhëronin Allahun me tekbir dhe bashkë me ta edhe njerëzit tjerë.*

# Llojet e tekbirit

*Tekbiri është dy llojesh:*

*1. **I përgjithshëm:***
*Fillon që nga dita e parë e dhul-hixhes e deri në ditën e fundit të teshrikut (dita e tretë pas Bajramit).*

*2. **I caktuar:***
*Thuhet pas namazeve dhe fillon nga agimi i ditës së arafatit e deri në kohën e ikindisë së ditës së fundit të teshrikut (13 dhul-hixhe).*

# Format e tekbirit

*Nga transmetimet më të sakta përkitazi me mënyrën e tekbirit është thënia e Selman El-Farisiut, Allahu qoftë i kënaqur me të:*
***"Madhërojeni Allahun duke thënë: Allahu ekber, Allahu ekber, Allahu ekber kebiran."*** *(E shënon Abdu-rrezaku, senedi është sahih)*

*Ndërsa, nga Omeri dhe Ibn Mesudi, Allahu qoftë i kënaqur me ta, është transmetuar kjo mënyrë:*
***"Allahu ekber, Allahu ekber, la ilahe il-lallah, uAllahu ekber, Allahu ekber ue lil-Lahi'l-hamd."***

*Tekbiri lejohet të bëhet në çfarëdo forme.*

10

TEKBIRI

Madhërimi i Allahut
në dhjetë ditët e
muajit Dhul-Hixhe

